

ABDURRAHAMAN IBN NĀSIR ES-SA'DÎ

# Besimi (imani)
# NamAzi
# Zekati
# Agjërimi dhe
# Haxhi

ABDULAZIZ IBN BAZ

# Vlera e agjërimit të Ramazanit dhe namazit të Teravisë

## si dhe sqarimi i disa dispozitave të cilat mund të mos i njohin disa njerëz

essebil

dhurohet!

ABDURRAHAMAN IBN NĀSIR ES-SA'DÎ

# Besimi (imani)
# NamAzi
# Zekati
# Agjërimi dhe
# Haxhi



ABDULAZIZ IBN BAZ

# Vlera e agjërimit të Ramazanit
## dhe namazit të Teravisë

SI DHE SQARIMI I DISA DISPOZITAVE TË CILAT MUND TË MOS I NJOHIN DISA NJERËZ

## Besimi (Imani)[1]

Allahu i Lartësuar thotë: *"Ne besojmë te Allahu, te ajo që na është shpallur (Kurani); te ajo që i është shpallur Ibrahimit, Ismailit, Is'hakut, Jakubit dhe esbatëve (12 bijve të Jakubit); te ajo që i është dhënë Musait e Isait dhe tek ajo që u është dhënë profetëve nga Zoti i tyre. Ne nuk bëjmë kurrfarë dallimi midis tyre dhe vetëm Allahut i përulemi."* [2]

Kemi shumë vargje në Kuran që i shtjellojnë hollësisht këto parime të përgjithshme: shpjegojnë emrat dhe atributet e Allahut, veprat dhe mirësitë e shumta të Tij; shtjellohen rrethanat e Ditës së Fundit: llogaria, drejtësia, mirësia, shpërblimi, ndëshkimi; sqarohet puna e të dërguarve, cilësitë dhe udhëzimi, si dhe ajo për të cilën bënin thirrje; flitet për librat e zbritur, të vërtetat e dobishme dhe udhëzimin e gjithfarshëm që ndodhet në to.

Te ky varg, Allahu i Lartësuar ka bashkërenduar midis urdhrit që i referohet anës së dukshme

---

1 Autor: Abdurrahman ibn Nasir Es-Sa'di. Këto tema i kam përzgjedhur dhe përkthyer nga libri i tij *Er-Rijad EnNadijeh*, fq. 19-40.

2 El-Bekare, 136.

(publike) dhe të padukshme: shprehja me gjuhë dhe miratimi, dhe vërtetimi me zemër i të gjitha këtyre parimeve. Po ashtu, ka sqaruar përuljen dhe nënshtrimin e brendshëm (të padukshëm) dhe të jashtëm (të dukshëm), si dhe sinqeritetin e plotë për Allahun në të gjitha të drejtat e fesë. Ky besim, i vërtetë dhe i dobishëm, mbush zemrat me siguri e besim, bindje, dritë e udhëzim, adhurim për Të, nënshtrim ndaj Tij, përmallim për Të në të gjitha rrethanat dhe bën që robi t'i drejtohet Atij në të gjitha fatkeqësitë dhe çastet e rëndësishme. Duke e njohur Atë, zemrat mbushen me siguri; gjejnë qetësi kur e kujtojnë dhe e përmendin dhe tregohen mirënjohëse.

Sa herë që gjatë përpjekjeve për realizimin e çështjeve parësore, vullneti i njeriut bie dhe forca ndodhet nën presion, ky besimi i vërtetë e mbështet duke i dhënë forcë zemrës, të cilës i binden gjymtyrët.

Sa herë që rrethohet nga pasiguria, ky besim bëhet mburoja e tij, ku besimtari kthehet dhe gjen qetësinë e zemrës dhe shpirtit. Allahu i Lartësuar thotë:

*"(Shpërblim kanë edhe ata) të cilëve njerëzit (hipokritë) u thanë: "Shumë njerëz po mblidhen kundër jush, prandaj frikësohuni!" Kjo ua shtoi atyre besimin*

*dhe thanë: "Na mjafton Allahu, Ai është mbrojtës i mrekullueshëm!" Ata u kthyen me dhuntitë dhe mirësitë e Allahut. Nuk i gjeti asgjë e keqe dhe fituan kënaqësinë e Allahut. Allahu është Zotërues i mirësive të mëdha."* [3]

Ky besim (imān) i vërtetë dhe kjo bindje e shëndoshë e shtyjnë njeriun drejt krenarisë dhe forcës, drejt guximit në fjalë dhe vepra; meqë, kur robi është i bindur se dëmi dhe dobia, dhënia dhe privimi janë në dorën e Allahut; kur e kupton se ai që kërkon ndihmën e Tij është i forti, ndërsa ai që i drejtohet dikujt tjetër është i poshtëruar; kur e kupton se të gjitha krijesat kanë nevojë për Allahun, dhe ato nuk bëjnë dëm dhe as nuk sjellin dobi; pra, kur i kupton këto, detyrohet që forcën ta kërkojë vetëm prej Allahut; t'i drejtohet Atij; të mos ketë frikë askënd dhe shpresat të mos i varë te dikush tjetër veç Tij, si dhe të dëshirojë vetëm mirësitë e Tij. Kështu çlirohet nga skllavëria e krijesave, duke mos e lidhur zemrën me asnjë prej tyre për sa i takon arritjes së të mirave dhe largimit të dëmit. Allahu është i vetmi mbështetës dhe ndihmës i tij. Atij ia lë në dorë arritjen e të mirave dhe prej Tij kërkon

---

3 Āl Imrān, 173-174.

ndihmë për evitimin e të këqijave. Në këtë mënyrë bëhet aq e mjaftueshme ndihma e Ndihmësit dhe lehtësimi i çështjeve, saqë këtë nuk mund ta arrijnë ata që nuk e kanë këtë besim. Bëhet aq zemërmadh dhe i guximshëm, sa këtë nuk mund ta arrijë ai që nuk është në këtë nivel besimi. Të gjitha këto janë frytet e besimit të shëndoshë.

Një prej fryteve është edhe fakti se e qetëson/ngushëllon robin në raste fatkeqësish; ia lehtëson vështirësitë dhe sprovat. Allahu e udhëzon zemrën e atij që i beson. Është fjala për një njeri të cilin e godet një fatkeqësi dhe, ai e di se ajo është prej Allahut; e di se ajo që i ka rënë nuk mund të mos i binte; dhe ajo prej së cilës ka shpëtuar, s'ka pasur se si ta godiste. Ai pajtohet dhe i dorëzohet caktimeve të dhimbshme, dhe kjo ia lehtëson fatkeqësinë, për faktin se e di që ajo është prej Allahut dhe do e çojë drejt shpërblimit. Allahu i Lartësuar thotë:

*"Mos u tregoni të dobët në ndjekjen e jobesimtarëve! Nëse ndjeni dhimbje prej luftës, edhe ata ndiejnë dhimbje si ju. Mirëpo ju shpresoni prej Allahut atë që ata nuk e shpresojnë. Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë."* [4]

---

[4] En-Nisā', 104.

Mu për këtë, te besimtarët e sinqertë, kur ata i godet një fatkeqësi, vështirësi apo sprovë, gjen atë durim, atë qëndrueshmëri, atë prehje e qetësi dhe gatishmëri për të përmbushur detyrimet ndaj Allahut, që nuk e gjen (as një të dhjetën) tek ata që nuk janë të tillë. E gjithë kjo për shkak të imanit dhe bindjes.

Një tjetër fryt i imanit është fakti se forcon dëshirën për të kryer vepra të mira, për t'u stolisur me sjellje të shëndosha; e nxit njeriun të tregojë mëshirë dhe dhembshuri për krijesat - e gjithë kjo është rezultat i motivimit që vjen nga imani dhe dëshira e robit për të arritur shpërblimin te Allahu.

Po ashtu, një fryt tjetër është se imani e ndalon njeriun nga të gjitha të këqijat dhe të shëmtuarat, ato që kryhen në publik dhe ato që kryhen në fshehtësi, si dhe e paralajmëron nga çdo sjellje e ulët. Allahu i Lartësuar thotë:

*"Besimtarë të vërtetë janë vetëm ata, zemrat e të cilëve, kur përmendet Allahu, fërgëllojnë dhe, kur u lexohen shpalljet e Tij, u forcohet besimi dhe vetëm te Zoti i tyre mbështeten; ata që falin namazin dhe japin prej asaj që u kemi dhënë. Njëmend, ata janë besimtarë të vërtetë. Ata do kenë shkallë përnderimi te Zoti i tyre, falje dhe një furnizim bujar (në xhenet)."* [5]

---

[5] El-Enfāl, 2-4.

Te ky varg, Allahu i Lartësuar ka përmendur ato rezultate që vijnë nga besimi: veprat e zemrës dhe të gjymtyrëve dhe përmbushjen e të drejtave që kemi ndaj Allahut dhe ndaj krijesave.

Ky moral i lavdëruar, vallë, a mund të arrihet nëpërmjet ndonjë mënyre tjetër veç imanit?!

A mund ta mbrojë njeriun gjë tjetër përveç imanit që të mos degjenerojë në ato sjellje që e çojnë drejt shkatërrimit?!

Çështjet materiale, epshet kafshërore dhe sjelljet shtazarake, vallë, a nuk i kanë degdisur shumë njerëz drejt shthurjes e shkatërrimit, pikërisht atëherë kur ata kanë humbur shpirtin e besimit?!

A mund të çohen në vend amanetet dhe të drejtat e detyrueshme pa shtysën e imanit?!

A ka gjasa që zemrat të përballojnë fatkeqësitë dhe shpirtrat të arrijnë qetësinë përveçse duke qenë të pajisura me iman?!

A ka mundësi që njerëzit të mjaftohen me riskun që u ka ndarë Allahu dhe të gëzojnë një jetë të këndshme përveçse me fuqinë e imanit?!

A ka të ngjarë që njeriu të jetë i besueshëm në fjalë, vepra, në marrëdhëniet me njerëzit, të jetë i ndershëm dhe i respektueshëm te Allahu dhe te njerëzit, përveçse duke qenë i pajisur me iman.

Çdo parim tjetër përveç imanit, mbi të cilin ndërtohen këto çështje madhore, është i shkatërruar, dhe çdo zhvillim material që nuk shoqerohet nga imani është shkarje e shkatërrim.

Vërtet që imani e bën njeriun të durueshëm karshi caktimeve të Allahut, falënderues ndaj mirësive të Tij, të dhembshur ndaj njerëzve; e stolis me çdo moral të bukur dhe e zhvesh nga çdo sjellje e ulët. Kjo vërtetohet më së mirë përmes asaj që gjendet tek ata që janë të stolisur me besim dhe që mungon te të tjerët që nuk janë të këtillë. Dhe nëse vëren dikë që nuk është praktikues i Islamit, të stolisur me disa nga këto atribute, ai i ka marrë ato nga feja islame, pavarësisht se mund t'u japë një ngjyrim tjetër veç atij fetar. Ai që e kundërshton këtë, nëse është i sinqertë, le të më sjellë qoftë edhe vetëm një rast që del jashtë këtij parimi. Vërtet që kjo fe udhëzon kah më e drejta dhe çon drejt çdo të mire. Allahu i Lartësuar thotë:

*"O besimtarë, përkuluni dhe përuluni në sexhde (para Allahut)! Adhuroni Zotin tuaj dhe bëni vepra të mira për të arritur shpëtimin!"* [6]

*"Le të dalë prej jush një grup që të thërrasë për në mirësi (në Islam), të urdhërojë për vepra të mira e të*

---

[6] El-Haxhxh, 77.

*ndalojë prej veprave të shëmtuara! Këta njerëz do të jenë të shpëtuarit."* [7]

Një prej fryteve të imanit është se ai urdhëron për drejtësi në të gjitha marrëdhëniet; urdhëron që të drejtat e njerëzve në marrëdhëniet midis tyre t'u jepen të zotëve që u takojnë; ndalon padrejtësinë për sa i takon gjakut, pasurisë, nderit dhe në të gjitha të drejtat. A mund të përmirësohen dhe të trajtohen siç duhet këto çështje ndryshe përveçse përmes drejtësisë që është shpirti dhe baza e kësaj feje?! Allahu i Lartësuar thotë:

*"Në të vërtetë, Allahu urdhëron drejtësinë, mirësinë dhe ndihmën për të afërmit, si dhe ndalon marrëdhë-niet jashtë kurorës, veprat e shëmtuara dhe dhunën."* [8]

*"O besimtarë, bëhuni zbatues të palëkundur të drejtësisë, duke dëshmuar në emër të Allahut, qoftë edhe kundër jush ose kundër prindërve dhe të afërmve tuaj! Qoftë i pasur ose i varfër ai (për të cilin dëshmoni), Allahu është vlerësuesi më i drejtë për ta."* [9]

Nëse merr në konsideratë dhe shqyrton hollësitë e drejtësisë së legjislacionit sheriatik në lidhje me

7 Āl Imrān, 104.

8 En-Nahl, 90.

9 En-Nisā', 135.

detyrimet dhe marrëdhëniet për sa i takon kompensimeve dhe aktiviteteve të përbashkëta (financiare), për sa i takon të drejtave në trashëgimi midis bashkëshortëve, të drejtave ndaj të afërmve, të drejtave ndaj bashkëpunëtorëve, do shohësh se sheriati qëndron në kulmin e drejtësisë dhe rregullsisë në lidhje me përmirësimin dhe ruajtjen e raporteve, afrimit të dobive dhe evitimit të të këqijave.

* * *

Ky iman i vërtetë, që përfshin të gjitha shtyllat dhe degët e besimit, përmban përuljen e plotë ndaj Allahut dhe kthimin tek Ai në çdo situatë. Ky është kulmi i përmirësimit të zemrave dhe shpirtrave. Këtu hyn sinqeriteti ndaj Allahut për sa i përket adhurimit të Tij dhe të gjitha llojet e bamirësisë që kryhen për hir të Fytyrës së Krijuesit. Këtu hyn besimi te çdo e vërtetë që ka zbritur me Librat, apo që e kanë sjellë profetët, apo që është në ujdi me natyrën e padeformuar dhe mendjet e drejta.

Kjo është feja që pastron zemrat dhe shpirtrat, dhe zhvillon moralin.

Është feja e urtësisë dhe e natyrshmërisë; feja e mendjes së shëndoshë dhe argumenteve të qarta sheriatike.

Është feja që distancohet nga idhujtaria/ paganizmi, ateizmi dhe degradimi moral.

Është feja që ka lejuar të gjitha gjërat e këndshme dhe të dobishme dhe ka ndaluar të këqijat dhe të dëmshmet. Islami urdhëron për çdo mirësi që vërteton sheriati dhe mendja; dhe ndalon të këqijat, padrejtësitë dhe agresionin.

Islami është feja përmes së cilës përmirësohen zemrat dhe trupat; nxit çdo gjë të dobishme për këtë jetë dhe tjetrën.

Është Feja e zbritur nga i Plotfuqishmi, i denji për çdo lavd, që nuk mund t'i afrohet gënjeshtra nga asnjë anë; që është zbritur prej të Urtit, që meriton çdo lavd. Askush nuk mund të rrënojë asnjë themel të saj, apo të njoftojë për diçka që nuk e pranojnë mendjet; por vetëm për atë për të cilën dëshmojnë mendjet e shëndosha. Po ashtu, kjo fe nuk udhëzon kurrë drejt diçkaje që nuk mund të shtjellohet e të qartësohet.

Kjo është feja e të gjithë të dërguarve të Zotit, dhe në këtë fe qenë të gjithë të zgjedhurit, dijetarët e vërtetë, imamët udhëzues dhe yjet ndriçues. E refuzoi këtë fe çdo idhujtar e mohues, që ishte dritëshkurtër dhe i degraduar moralisht; që ishte i verbuar nga materializmi.

Një besimtar i vërtetë kënaqet duke adhuruar Allahun, meqë shpreson te shpërblimi i Tij dhe gëzohet me hisen që merr nga kjo botë në formën më të plotë. Ai i përdor të mirat e Tij aty ku është e lejuar dhe i vendos në vendin e duhur, duke synuar në këtë mënyrë të përmbushë detyrimet që ka dhe të ndihmohet përmes tyre në adhurimin e Zotit.

Besimtari ka si cilësi modestinë, si ndaj krijesave, ashtu edhe ndaj të vërtetës; ai ndjek të vërtetën kudo që ndodhet, dhe pranon këshillën e robërve të Allahut, pavarësisht pozitës së tyre.

Jobesimtari ka si cilësi kryelartësinë ndaj së vërtetës dhe ndaj krijesave, si dhe mahnitjen me vetveten. Ai nuk pranon këshillën e askujt.

Besimtari ka një zemër të shëndoshë, larg mashtrimit, armiqësisë dhe urrejtjes. Ai flet drejt dhe është i sjellshëm. Si cilësi ka butësinë, seriozitetin, qetësinë, durimin, mëshirën, besnikërinë dhe qëndrueshmërinë. Nuk përulet veçse përpara Allahut. Ai e ka mbrojtur zemrën dhe shpirtin nga shfrytëzimi dhe nënshtrimi ndaj dikujt tjetër veç Zotit.

Ai ka bashkërenduar midis kryerjes së shkaqeve të dobishme dhe mbështetjes te Allahu, sigurisë te Ai dhe kërkimit të ndihmës prej Tij për çdo çështje. Dhe për shkak të forcës së mbështetjes dhe sigurisë

te Zoti, si dhe dëshirës për Të, Allahu ia lehtëson punët dhe e shmang nga vështirësitë.

Kur atij i dhurohen mirësitë e kësaj bote dhe ato që pëlqen njeriu, ai i pranon duke qenë falënderues dhe i përdor aty ku ka dobi, duke i kthyer në të mira. Kur e godet një e keqe apo e papëlqyer, ai e përballon me durim dhe shpresë te rritja e shpërblimit te Zoti, si dhe duke shpresuar për rrugëdalje. Kësisoj, të mirat, besimi dhe qetësia shpirtërore që merr si kompensim janë më të mëdha se të mirat që ka humbur, ose të papëlqyerat që i ndodhën.

Pra, këto janë cilësitë e bukura që burojnë nga besimi i sinqertë, nga morali i lartë dhe sjelljet e lavdëruara. A ka mundësi të stoliset me to dikush tjetër përveç besimtarit të vërtetë?!

Ky është argumenti më i madh se feja islame, me besimin dhe moralin për të cilët bën thirrje, është feja e vërtetë, ku kthehen të mençurit dhe ndjekësit e argumentit, të dijshmit dhe të urtit. Kësaj feje i qëndrojnë larg vetëm ata që janë të pavlerë, të cilët, në vend të udhëzimit kanë zgjedhur humbjen dhe në vend të lumturisë mjerimin.

Malli im është për besimtarët e zgjedhur, nostalgjia e përsëritur për të sinqertit vepërmirë, të cilët kanë kultivuar zemrat me dijen për Allahun dhe da-

shurinë për Të, që e kujtojnë dhe e lavderojnë vazhdimisht Allahun; që e kalojnë kohën në përulje dhe shërbim të Tij; të cilët, duke qenë të pajisur me këtë besim të vërtetë, ndjejnë keqardhje dhe mëshirë për krijesat; dhe, njëkohësisht, i këshillojnë ato.

Njerëz të tillë, ky besim i ka penguar nga çdo moral i ulët dhe i ka nxitur drejt çdo morali të bukur.

Ku është besimi i shëndoshë në raport me hipokritët dhe servilët?!

Ku është besimi në raport me ata që si veçori të tyre kanë pandershmërinë, mosbindjen dhe përçarjen?!

Ku është imani në raport me ata që i kanë kthyer shpinën njohjes së Allahut, dashurisë për Të, dhe kanë braktisur bindjen dhe shërbimin ndaj Tij?!

Ku është imani në raport me ata, zemrat e të cilëve janë mbushur me varësi, dashuri, madhërim, frikë dhe shpresë pas krijesave, dhe kanë humbur lidhjen me Zotin e botëve?!

Ku është besimi në raport me fyesit dhe mallkuesit?! Ku është besimi në raport me gënjeshtarët e shpifësit?!

Ku është besimi në raport me ata që punojnë me kamatë dhe mashtrojnë?!

Besimi nuk është pretendim dhe iluzion, por është diçka që zë vend në zemër dhe e vërtetojnë veprat gjatë (s)provimit dhe vërtetimit. Provimi bën dallimin mes mashtruesit nga besimtari të vërtetë.

## Disa dobi të Namazit

Allahu i Lartësuar ka bërë detyrim për umetin e Tij pesë namaze përgjatë çdo dite dhe nate. Nafilet, sunetet e rregullta, vitri dhe të tjerat janë pjesë e tyre. E gjithë kjo për shkak të dobive të domosdoshme dhe plotësuese që vijnë prej namazit, si nga ana fetare, ashtu edhe për sa i takon mirësive të kësaj bote. Allahu i Lartësuar thotë:

*"Kryeje namazin prej kthimit të Diellit (nga gjysma e qiellit) deri në errësirën e natës, dhe këndo Kuran në agim. Me të vërtetë, falja e mëngjesit është e dëshmuar (nga engjëjt)."* [10]

Te ky ajet hyjnë pesë namazet; ndërsa te hadithet sahīh-a mutewātir nga i Dërguari, në lidhje me pesë namazet, janë sqaruar kohët, kushtet, plotësueset, mirësitë dhe shpërblimet e shumta që vijnë si rezultat i faljes.

---

[10] El-Isrā, 78.

Një nga mirësitë e namazit është se si është adhurimi më madhor përmes të cilit arrihet përulja dhe nënshtrimi ndaj Allahu, dhe mbush zemrën me besim dhe madhërim për Të. Përmes tij arrihet lumturia dhe kënaqësia e përhershme e zemrës, të cilën nuk mund ta ushqejë diç tjetër si namazi.

Namazi është freskia më sublime për pemën e imanit. Namazi e forcon dhe e zhvillon besimin. Po ashtu, ai rrit dhe zhvillon frytet e besimit në lidhje me kryerjen e veprave të mira dhe dëshirës për to. Namazi ndalon nga e keqja. Allahu i Lartësuar thotë:

*"Vërtet që namazi të ruan nga shthurja dhe nga çdo vepër e shëmtuar. Vërtet që përmendja e Allahut është më e madhe!"* [11]

Domethënë, Zoti na ka njoftuar se ai është furnizimi, meqë në të përmendet Allahu; dhe shërues, duke qenë se ndalon nga shthurja dhe veprat e shëmtuara. A ka diçka më madhore dhe më të plotë se kjo?!

Një prej dobive, po ashtu, është fakti se ai është ndihmësi më i madh i njeriut për sa i takon arritjes së të mirave të fesë dhe të dunjasë. Allahu i Lartësuar thotë: *"Kërkoni ndihmën e Allahut me durim e me namaz!"* [12]

---

[11] El-Ankebūt, 45.

[12] El-Bekare, 45.

Domethënë, për të gjitha çështjet.

Për sa i përket ndihmesës për çështjet e fesë, nëse njeriu fal rregullisht namazin dhe e ruan atë, forcohet dëshira për kryerjen e veprave të mira dhe i lehtësohet kryerja e adhurimeve; mirësitë i kryen me qetësi shpirtërore duke llogaritur dhe shpresuar te shpërblimi. Kështu, shtysa për të kryer mëkate, ose largohet, ose dobësohet. Kjo është diçka e prekshme dhe shihet, sepse ti, nuk mund të gjesh dikë që fal rregullisht namazin (farzet dhe sunetet), përveçse ato lënë gjurmë edhe te veprat e tjera të tij. Për këtë arsye, namazi është simboli i shpëtimit. Allahu i Lartësuar thotë: *"Faltoret e Allahut i vizitojnë dhe i mirëmbajnë vetëm ata që besojnë Allahun dhe Ditën e Fundit..."*[13], *"...i mirëmbajnë..."* - domethënë, me namaz dhe adhurime.

I Dërguari ka thënë: "Kur shihni një njeri që falet rregullisht në xhami, dëshmoni për të se është besimtar, sepse Allahu thotë: "Faltoret e Allahut i vizitojnë dhe i mirëmbajnë vetëm ata që besojnë Allahun dhe Ditën e Fundit"."[14]

---

13 Et-Tewbe, 18.

14 Tirmidhiu, nr. 2616, etj. Ky hadith është daif - "i dobët"; shih librin Ed-Daifeh, vëll. 4, fq. 178.

Ndërsa për sa i përket ndihmesës rreth të mirave të kësaj bote, namazi lehtëson vështirësitë, të qetëson dhe të ngushëllon gjatë fatkeqësive. Për më tepër, Allahu e shpërblen duke ia lehtësuar çështjet, e begaton në pasuri dhe vepra dhe në çdo gjë që lidhet dhe përballet me të.

Gjithashtu, një veçori e namazit është se ai që e plotëson dhe e përkryen atë, ka fituar dhe ka arritur lumturinë. Në një hadith që përcjell Ebu Hurejra, i Dërguari i Zotit thotë: *"Gjëja e parë për të cilën do jap llogari njeriu është namazi i tij: nëse e ka pasur të plotë, ka shpëtuar dhe ka fituar."*[15]

Prej namazit kemi pesë dobi, ku secila është më e dobishme se kjo botë me gjithçka që ndodhet në të: plotëson islamin dhe është shtylla më madhore e tij, shlyen mëkatet, shton mirësitë (sevapet), ngre pozitën e njeriut, shton afrinë me Zotin dhe rrit imanin dhe dritën në zemrën e njeriut.

Allahu i Lartësuar ka ligjësuar mbledhjen për pesë namazet, për namazin e xhumasë dhe namazin e Bajramit, meqë kështu garohet në mirësi, falet me vullnet dhe mësohen dispozitat e tij. Dijetari kujton

---

[15] Tirmidhiu, te El-Xhami' (2/413); Nesaiu (1/232); hadith autentik (sahīh).

të padituarin; ky i fundit mëson fjalët dhe veprimet nga dijetari. Kështu, njerëzit mësojnë dhe ndjekin njëri-tjetrin.

Tubimi për namaz ka edhe mirësi të tjera, si: rritet dashuria dhe forcohen lidhjet midis muslimanëve, duke mos u shkëputur asnjëherë; mësohet për gjendjen e muslimanëve; mësohet për ata që ruajnë namazin dhe ata që nuk janë të kujdesshëm; shtohet shpërblimi për shkak të bashkimit dhe hapave që bëhen për në xhami dhe mirësive të tjera si rezultat i namazeve që kryhen në xhami, si: leximi, dhikri dhe adhurimet e tjera.

Një tjetër dobi shëndetësore, që është një interes që ndjek dobitë e tjera: ushtrimet e ndryshme që kryhen dhe që janë të dobishme për trupin, forcojnë gjymtyrët dhe lëvizjet, si dhe tresin yndyrat. Kjo realizohet përmes dy mënyrave:

Namazi ka mjetet dhe përbërësit e tij, si: ecja, shkuarja dhe kthimi, qëndrimi në këmbë, ulja, përkulja (rukuja), sexhdja e përsëritur, si edhe pastrimi (abdesi) i përsëritur. Dobitë e këtyre lëvizjeve janë të prekshme dhe shihen. Ato nuk mund t'i mohojë askush, përveç ndonjë injoranti.

Qëllimi kryesor dhe shpirti i namazit është prania e zemrës para Allahut, thirrja që i bëhet me fjalët

e Tij, përmendja dhe lavdërimi, lutja dhe përulja para Tij; lutja për afrim tek Ai dhe shpresa për shpërblim. S'ka dyshim që këto e ndriçojnë zemrën, zgjerojnë kraharorin dhe i japin kënaqësi shpirtit.

Siç e dinë të gjithë mjekët, përpjekjet për pushimin, qetësimin dhe gëzimin e zemrës, si dhe largimin e mërzisë, shqetësimit dhe merakut prej saj, janë ndër shkaqet kryesore që sjellin shëndet, pengojnë sëmundjet dhe pakësojnë dhembjet. Kjo është e provuar dhe shihet, sidomos ndikimi i veçantë që ka namazi i natës në pjesën e fundit të saj.

I Dërguari na ka njoftuar se kur njeriu zgjohet, kujton Allahun, merr abdes dhe fal namaz, i zgjidhen të gjitha nyjat e shejtanit, kështu që, zgjohet i shkathët dhe në gjendje të mirë shpirtërore. Në të kundërt, do zgjohet i plogësht dhe në një gjendje të keqe shpirtërore.[16] Sidoqoftë, dobitë e namazit, si fetare, shoqërore dhe trupore janë aq të shumta, sa thjesht nuk i llogarit dot askush.

## Disa dobi të zekatit dhe sadakasë

Për ata besimtarë që zotërojë ato pasuri prej të cilave jepet zekati, Allahu i madhërishëm e ka bërë

---

[16] Buhariu, nr. 1142; Muslimi, nr.776.

detyrim që t'i ndajnë ato për njerëzit në nevojë, për shkak të interesit të përgjithshëm. Allahu thotë: *"Lëmosha e zekatit është vetëm për të varfrit, për nevojtarët, për ata që janë ngarkuar me mbledhjen dhe administrimin e tij, për lirimin e skllevërve, për të rënduarit nga borxhet, për (luftëtarët në) rrugën e Allahut dhe për udhëtarët e mbetur në rrugë. Këto janë detyrat që ka vendosur Allahu. Allahu është i gjithëdijshëm dhe i urtë."*[17]

Në Kuran kemi shumë ajete që urdhërojnë dhënien e zekatit, shpenzimin në rrugën e Allahut nga të mirat që Ai na jep. Ata që japin zekatin dhe sadaka të caktuara janë të lavdëruar, madje përmendet shpërblimi që do të marrin.

Po ashtu, të gjitha hadithet ku shpjegohen llojet e pasurive prej të cilave duhet të jepet zekati janë përcjellë në formë teuatur, dhe te këto pasuri futen kafshët, drithërat, frutat, paratë dhe pasuritë që përdoren për tregti. Është përmendur gjithashtu vlera/sasia e pasurisë për të cilën detyrohemi të japim zekat; sikurse është folur edhe për kërcënimin e ashpër kundrejt atyre që nuk pranojnë ta japin.

---

[17] Et-Teube, 60.

Muslimanët janë të gjithë në ujdi se ai që nuk e përmbush këtë detyrim e ka të mangët imanin, fenë dhe islamin e tij. Ata kanë mospajtime nëse bën kufr duke mos e dhënë zekatin; kjo për faktin se zekati, sadakaja dhe bamirësia në përgjithësi janë burim i atyre mirësive që konsiderohen si domosdoshmëri dhe plotësuese, si në aspektin fetar, ashtu dhe atë material.

Prej këtyre dobive mund të rendisim:

- Kemi të bëjmë me një prej simboleve më madhore të fesë dhe besimit. I Dërguari ka thënë: *"Sadakaja është dëshmi."* Domethënë, provon besimin dhe fenë e njeriut, duke dëshmuar se ai apo ajo e do Allahun, ngaqë jep për hir të Tij atë që është shumë e dashur për të.

- Zekati dhe sadakaja e pastrojnë dhe e begatojnë atë që i jep, atë të cilit i jepet dhe pasurinë nga e cila burojnë.

Për sa i takon atij që e jep, sadakaja pastron moralin e tij nga lakmia, koprracia dhe veset e tjera të ulëta. Ajo e ngre njeriun moralisht, aq sa cilësohet si fisnik, bamirës, mirënjohës e falënderues; sepse sadakaja konsiderohet falënderimi më i madh që i bëhet Allahut, dhe bashkë me falënderimin vjen edhe shtimi i mirësive. Po ashtu, sadakaja shton

sevapin; pasi shpërblimi për zekatin dhe sadakanë shumëfishohet në përputhje me imanin dhe sinqeritetin e njeriut, me dobitë që sjell dhe vendin e duhur ku jepet. Sadakaja hap kraharorin dhe mbjell gëzim në shpirt, si dhe largon shumë fatkeqësi e sëmundje.

Sa e sa dobi fetare e materiale ka sjellë kjo vepër! Sa e sa vuajtje, fatkeqësi e sëmundje ka shmangur! Sa e sa dhimbje ka lehtësuar! Sa e sa hasmëri ka shuar duke i kthyer në miqësi!

Sa e sa lutje të zemrave të sinqerta janë pranuar për shkak të sadakasë!

Po ashtu, sadakaja shton pasurinë prej së cilës është dhënë zekat, sepse e pastron prej gjërave të dëmshme dhe mbulohet nga begatia e Zotit. I Dërguari ka thënë: *"Sadakaja nuk e pakëson kurrë pasurinë! Përkundrazi, e shton."*[18]

Zoti thotë: *"Thuaj: Zoti im i jep begati të bollshme kujt të dojë dhe ia pakëson atij që do. Ai ua zëvendëson atë që jepni. Ai është dhuruesi më i mirë."*[19]

Te dy sahihët kemi këtë hadith: *"Nuk ka ditë që të mos zbresin dy melekë duke thënë: «O Allah, pagu-*

[18] Muslimi, nr. 2588.

[19] Sebe, 39.

*aja dhe zëvendësoja çdo njeriu atë që jep!» Ndërsa tjetri: «O Allah, shkatërro çdo dorështrenguar!»"*[20]

Përvoja e ka treguar këtë. Nuk mund të gjesh një besimtar që e jep zekatin dhe sadakanë në vendin e duhur e të mos begatohet prej Allahut.

Për sa i takon dobisë që ka marrësi, Allahu i lartësuar ka urdhëruar t'u jepet njerëzve në nevojë, siç janë të varfrit, nevojtarët, njerëzit e zhytur në borxhe, të zënë rob e kështu me radhë. Kështu, kur zekati jepet në vendin e duhur, përmbushen nevojat dhe kërkesat e domosdoshme të fukarenjve, ose të paktën zbutet varfëria e tyre. Me një fjalë, plotësohen disa dobi/kërkesa të përgjithshme të tyre.

Vallë, a mund të kemi dobi më të madhe e më të lavdishme sesa kjo?!

Sikur të pasurit ta japin zekatin - natyrisht në vendin e duhur - do të plotësoheshin interesat/nevojat fetare e materiale, do të përmbusheshin nevojat e domosdoshme të tyre dhe do të evitoheshin të këqijat që mund të vijnë prej njerëzve të varfër. Dhënia e zekatit do të ishte pengesa më e fortë për zmbrapsjen e keqbërësve.

---

20 Buhariu, nr. 1442; Muslimi, nr. 1010.

Pra, për shkak të mirësive dhe dobive që sjell dhe të këqijave që largon, zekati konsiderohet një prej mirësive më të mëdha të Islamit.

## Disa dobi të agjërimit

Allahu i madhëruar thotë: *"O besimtarë, ju është bërë detyrim agjërimi, ashtu siç ishte për ata që ishin para jush, në mënyrë që nëpërmjet tij të bëheni të devotshëm."* [21]

Te pjesa *"në mënyrë që nëpërmjet tij të bëheni të devotshëm"*, Zoti e ka lidhur agjërimin me këtë dobi madhështore, e cila përmbledh dobi të tjera të shumta.

Pra, le të jetë agjërimi mjeti përmes të cilit arrini te devotshmëria, dhe kështu të bëheni prej të devotshmëve. Kjo për faktin se devotshmëria (takvaja) është një emërtim përmbledhës për të gjitha ato vepra që janë të dashura për Allahun dhe të Dërguarin, si dhe për braktisjen e të gjitha atyre veprave që urrehen nga Allahu dhe i Dërguari i Tij.

Agjërimi është rruga më madhështore për ta përmbushur këtë objektiv të lavdishëm, i cili e shpie robin drejt lumturisë dhe shpëtimit.

---

[21] El-Bekara, 183.

Agjëruesi i afrohet Allahut duke braktisur dëshirat e nefsit të tij. Kështu, duke lënë ushqimin, pijen dhe dëshirat e tjera që lidhen me to ai i jep përparësi dashurisë ndaj Allahut karshi dëshirave të nefsit.

Po ashtu, Zoti e ka dalluar agjërimin nga të gjitha veprat, duke thënë: *"Agjërimi më takon Mua dhe Unë do ta jap shpërblimin për të."*[22]

Përmes agjërimit rritet imani dhe aftësohet durimi shpirtëror, në mënyrë që të përballohen siç duhet epshet.

Me anë të agjërimit njeriu e ndihmon veten për të kryer shumë adhurime, siç është namaz, leximi, dhikri, sadakaja. Nga ana tjetër agjërimi e pengon njeriun nga mëkatet, qofshin fjalë apo vepra. Ky është thelbi i devotshmërisë.

Përmes agjërimit njeriu arrin të kuptojë mirësitë e Zotit ndaj tij. Për ta bërë të kënaqur, Zoti i ka caktuar atij ushqimin, pijen, martesën dhe gjërat e tjera që lidhen me to. Kështu, duke e privuar veten prej tyre për një kohë të caktuar, me gjithë vështirësitë që përjeton, dhe duke ia lejuar vetes në pjesën tjetër të kohës, njeriu përjeton sprovën e urisë dhe të etjes, gjë që e bën të kuptojë vlerën e begative. Për-

---

[22] Buhariu, 3: 43; Muslimi, 2: 807.

veç kësaj, njeriu solidarizohet dhe i mirëkupton ata që nuk kanë mundësi të plotësojnë nevojat e tyre.

Nëpërmjet agjërimit njeriu bëhet durimtar kundrejt përmbushjes së adhurimve/detyrimeve, braktisjes së ndalesave dhe caktimeve të dhimbshme të Allahut.

Durimi për të mos konsumuar ushqimet dhe pijet i shkakton dhimbje nefsit. Prandaj, duke kuptuar vlerën e begative të Allahut, i Cili nuk i ka kufizuar mjetet e jetesës dhe pasurisë, si dhe duke kuptuar begatinë më madhështore ndaj tij - orientimin drejt agjërimit, njeriu bëhet mirënjohës dhe falënderues. Madje mirësitë fetare janë më të mëdha dhe më të dobishme se mirësitë e kësaj jete.

Profeti ka njoftuar se agjërimi është një prej pesë shtyllave të Islamit; se i fshin të gjitha mekatet e mëparshme; se Zoti e do dhe është i kënaqur me agjëruesin dhe do t'i japë shpërblim të madh; se ai që agjëron ramazanin dhe pastaj e shoqëron me agjërimin e gjashtë ditëve të muajit sheval konsiderohet sikur të ketë agjëruar të gjithë vitin. Kjo vlen edhe për sa i takon atij që agjëron tre ditë të çdo muaji; sepse një e mirë shpërblehet dhjetë fish, gjë që është e barasvlefshme me agjërimin e të gjithë vitit. Natyrisht që kjo është mirësi dhe begati nga Allahu.

Si lehtësim për agjëruesin Zoti e ka bërë detyrim në një kohë dhe në një muaj të caktuar, në mënyrë që të gjithë muslimanët të agjërojnë bashkërisht dhe t'u bëhet më i lehtë përballimi i tij. Bashkëpjesëmarrja në një adhurim ka dobi të shumta dhe është një ndihmesë e vyer.

Adhurimet përmbajnë urtësi, fshehtësi dhe mirësi të shumta. Ndërsa për sa i takon dobive shëndetësore të agjërimit, specialistët e mjekësisë tregojnë se ai ndihmon për ruajtjen e shëndetit, tretjen e yndyrave të dëmshme dhe për rigjenerimin e gjymtyrëve, duke ua kthyer forcën. Kjo është mbrojtja më e mirë që i bëhet trupit, madje më e dobishme se ruajtja nga konsumimi i ushqimeve të dëmshme.

Me një fjalë, agjërimi përmbledh mirësitë e fesë, ato të kësaj bote dhe të botës tjetër. Allahu e di më mirë!

## Disa dobi të Haxhit

Allahu i lartësuar thotë: *"Në të ka shenja të qarta: vendi i Ibrahimit (mekami Ibrahim), (fakti që) kush hyn në të është i sigurt dhe vizita (për haxh) e kësaj Faltoreje, (që është detyrë) për këdo që ka mundësi të*

*përballojë rrugën. E kush nuk beson, Allahu nuk ka nevojë për askënd."* [23]

I Dërguari ka njoftuar se haxhi është një prej shtyllave dhe bazave të mëdha të Islamit; se kushdo që e kryen haxhin (për hir të Allahut) pa iu afruar gruas dhe pa bërë gjynahe do të kthehet (pa gjynahe) si ditën që e ka lindur nëna. Për haxhin e pranuar nuk ka shpërblim tjetër veç xhenetit. Të gjitha këto janë vërtetuar te dy sahihët (Buhariu dhe Muslimi).

Po ashtu, Profeti ka njoftuar se haxhi dhe umreja i fshijnë gjynahet ashtu siç pastron zjarri floririn.

Për shkak të dobive të përgjithshme dhe të posaçme të këtij adhurimi, janë përcjellë shumë hadithe në lidhje me detyrueshmërinë dhe vlerat e tij. I Lartësuari, duke sqaruar në mënyrë të përgjithshme urtësitë dhe dobitë e tij, thotë: *"...që të dëshmojnë dobitë e tyre."*[24] Domethënë, dobitë fetare, shoqerore dhe materiale.

Gjithashtu: *"Allahu e ka bërë Shtëpinë e Shenjtë të Qabesë, muajin e shenjtë, kurbanin dhe shenjat e tyre*

---

23 Al Imran, 97.

24 El-Haxhxh, 28.

*vlera të përhershme për njerëzimin.”*[25] Mbi këto vlera bazohet mirëqenia e mulimanëve, feja dhe jeta e tyre.

Po të mos ishte Shtëpia e Zotit (Qabeja) në tokë dhe mirëmbajtja e saj përmes haxhit, umres dhe adhurimeve të tjera, Zoti do të lejonte/njoftonte shkatërrimin e kësaj bote.

Për këtë arsye, një prej shenjave të Kiametit dhe afrimit të tij konsiderohet rrënimi dhe braktisja e saj. Në fakt, haxhi bazohet te dashuria dhe njësimi i Allahut, që është baza dhe thelbi i të gjitha çështjeve. Në të vërtetë, kjo është një kërkesë për vizitë nga i Dashuri për të dashurit e Tij, së cilës ata i përgjigjen masivisht duke u nisur drejt Shtëpisë së Tij, ku kënaqen duke iu nënshtruar dhe përulur në ato vende ku kryhen ritet përkatëse. I luten dhe i kërkojnë plotësimin e të gjitha nevojave të fesë dhe jetës së kësaj bote. Kështu, aty marrin shumë dhurata të çmuara, të cilat mund t’i marrë vetëm një mysafir i Allahut. Vështirë të përshkruhen këto dhurata.

Duke shpenzuar pasurinë më të çmuar dhe gjërat më të shtrenjta që kanë për të përmbushur këtë detyrim, ata vërtetojnë dashurinë dhe sinqeritetin e

---

[25] El-Maide, 97.

tyre për Allahun. Mënyra më e vlefshme dhe më e dobishme ku mund të shpenzohet pasuria, ku mund të lodhet njeriu dhe ku dobia është e pakrahasueshme është rruga e Allahut. Të gjitha këto Zoti ia kthen njeriut shumëfish si në këtë botë ashtu dhe në tjetrën, sepse i tillë është premtimi i Tij.

Një prej dobive të haxhit është fakti se njeriu kujton pejgamberët dhe të dërguarit e Zotit, si dhe vendqëndrimet e njerëzve më të zgjedhur dhe më të sinqertë të Tij. I Lartësuari thotë: *"Bëjeni vendfalje vendin e Ibrahimit!"* [26]

Sipas interpretimit më të drejtë, ky varg është i përgjithshëm dhe përfshin të gjitha vendet ku kryhen ritet e haxhi: tavafin dhe dy rekatet, sajin, qëndrimi në Arafat e Muzdelife, hedhjen e guralecëve në Xhemerate, kurbanin dhe ritet e tjera. Mu për këtë arsye, në çdo rit të haxhit Profeti thoshte: *"Merrni (mësoni) prej meje ritet e haxhit."*[27]

Këto na kujtojnë Ibrahimin, mikun e ngushtë të Allahut dhe dy të zgjedhurit e familjes së tij; siç na kujtojnë edhe zotërinë e profetëve dhe imamin e tyre, si dhe të gjitha çastet dhe vendet që lidhen me

---

[26] El-Bekara, 125.

[27] Muslimi, nr. 1297.

kryerjen e haxhit. Këto janë vendet më të lavdishme.

Ky është niveli më i lartë i përkujtimit, duke qenë se na lidh me veprimtarinë e profetëve më të mëdhenj: Ibrahimin dhe Muhamedin. Gjurmët e tyre të lavdishme dhe adhurimet e tyre të larta bëhen pjesë e kujtesës sonë.

Ky përkujtim është për atë që beson dhe respekton të dërguarit; për atë që ndjek gjurmët e tyre të lavdishme dhe ndikohet nga pozitat e tyre të larta; për atë që, duke kujtuar vlerat e tyre, i shtohet besimi.

Gjithashtu ky adhurim është ligjësuar për shkak të përmendjes (përkujtimit) së Allahut, gjë që qetëson zemrat, dhe kështu njeriu arrin përmbushjen më të plotë. I Dërguari ka thënë: *"Tavafi rreth Qabesë, saji (ecja) mes Safasë dhe Merves dhe hedhja e guralecëve janë bërë për të kujtuar Allahun."*[28]

Një prej mirësive të haxhit është gjithashtu fakti se muslimanët mblidhen bashkë në një kohë e në një vend, ku mund të kontaktojnë me njëri-tjetrin, të njihen e të ndihmojnë njëri-tjetrin.

---

[28] Ebu Davudi, nr. 1888; Tirmidhiu, nr. 209.

Kjo është mënyra më e mirë për t'u njohur me interesat e përbashkëta të muslimanëve dhe për të bërë përpjekje për realizimin e tyre, në varësi të fuqisë dhe mundësive që kanë.

Kështu konkretizohet njësimi fetar dhe vëllazëria e besimit, duke u lidhur bashkë prej skajit në skaj; duke kuptuar dhe ndihmuar njëri-tjetrin; duke u këshilluar për çdo gjë që është me interes për ta. Në këtë mënyrë lidhen miqësi të reja, gjë që konsiderohet prej dobive më të mëdha, pasi mund të përfitojnë nga njëri-tjetri.

Ndërsa për sa i përket përftimeve të tjera që kanë të bëjnë me të mirat e kësaj bote, siç është tregtia etj., ato nuk mund t'i llogarisë askush. Të gjitha i përfshin fjala e Allahut: *"...që të dëshmojnë dobitë e tyre."* [29]

Nuk mund të ketë diku tjetër një tubim të këtyre përmasave si në haxh. Sa e sa pasuri të çmuara janë shpenzuar për këtë qëllim dhe sa lodhje është derdhur për përmbushjen e këtij detyrimi! Sa e sa adhurime të ndryshme janë kryer dhe sa lot janë derdhur në ato vende! Për sa e sa të këqija është dhënë amnisti dhe sa e sa gjynahe janë falur! Sa e sa

---

[29] El-Haxhxh, 28.

fatkeqësi janë larguar e sa e sa kërkesa janë plotësuar! Sa e sa thirrje/përgjërime janë bërë përmes lutjeve! Sa janë kënaqur të dashurit e Zotit duke shprehur nevojat para Tij! Sa e sa mirësi e dhurata u ka derdhur Zoti dhe sa e sa mekatarë janë kthyer si ditën që i ka lindur nëna! Sa e sa njohje janë realizuar dhe sa përfitime kanë pasur nga shokët e sinqertë! Sa e sa ide e gjëra të tjera të dobishme janë shkëmbyer! Dhe sa e sa synime e dëshira janë përmbushur! Lavdërimi e falënderimi i takon Allahut për të gjitha!

* * *

Për sa më sipër, tashmë u bë e qartë se të gjitha dispozitat që u përmendën janë domosdoshmëri të mëdha. Dhe për shkak të dobive që vijnë prej tyre, si dhe dëmeve që pasojnë në mungesë të tyre njeriu nuk mund të bëjë një jetesë normale pa to. Ato janë mirësia më e madhe e Zotit për robërit e Tij dhe vlerat më të mëdha të fesë islame. Çdo fe që nuk i ka dhe çdo rruge që i mungojnë është një drejtim pa krye.

Nëse pikas diçka të mirë e të dobishme te një person apo te një grup njerëzish, studioje dhe do të kuptosh se thelbi dhe burimi i asaj të mire është feja

islame, edhe nëse ia kanë ndryshuar formën apo emrin.

Po ashtu, nuk mund të gjesh një të keqe që të mos jetë pasojë e kundërshtimit të fesë islame. E mira është aty ku është feja islame dhe e keqja aty ku ajo mungon.

Ai që dyshon, nëse është i sinqertë, le të sjellë qoftë dhe një rast të vetëm që e kundërshton këtë parim. Në të kundërt, le t'i bindet kësaj feje, së cilës i janë bindur njerëzit më të zgjedhur e më të urtë, si pejgamberët dhe ndjekësit e tyre, njerëzit me mendjen më të shëndoshë dhe moralin më të lartë.

## Vlera e agjërimit të Ramazanit dhe namazit të Teravisë, si dhe sqarimi i disa dispozitave të cilat mund të mos i njohin disa njerëz[30]

Kjo është një këshillë e shkurtër, që ka të bëjë me agjërimin e Ramazanit, namazin e taravisë, me vlerën e konkurrencës në punë të mira gjatë këtij muaji, por njëkohësisht sqaron edhe disa dispozita shumë të rëndësishme, të cilat mund të mos i njohin disa njerëz.

---

[30] Autor: Abdulaziz ibën Baz.

Është saktësuar se Pejgamberi (salallahu alejhi ue selem) i përgëzonte shokët e tij për ardhjen e këtij muaji. I njoftonte se në këtë muaj hapen portat e mëshirës dhe xhenetit dhe mbyllen portat e xhehenemit dhe prangosen djajtë. Pejgamberi (salallahu alejhi ue selem) thotë: *"Në natën e parë të Ramazanit hapen portat e xhenetit dhe nuk mbetet asnjë portë e mbyllur, dhe mbyllen portat e xhehenemit dhe asnjë prej tyre nuk mbetet e hapur. Prangosen djajtë dhe një thirrës thërret: O ti që synon të mirën (shpërblimin), angazhohu në punë të mira! O ti që ke ndërmend të kryesh mëkate, tërhiqu! Dhe për çdo natë Allahu amniston shumë njerëz nga zjarri."*[31] Po ashtu, Pejgamberi (salallahu alejhi ue selem) thotë: *"U erdhi muaji i Ramazanit, muaji i begative. Në këtë muaj Allahu ju mbulon me mëshirën e tij, ua shlyen mëkatet dhe u përgjigjet lutjeve. Allahu shikon se si ju garoni në këtë muaj dhe krenohet me ju para melekëve. Shfaqni Allahut vetëm punë të mira, sepse vërtet i mjerë është ai që në këtë muaj i mohohet mëshira."*[32]

---

[31] Tirmidhiu, nr. 682.

[32] Hejthemiu në *'Mexhma Ezzeuaid'* (3/142) thotë se e tra nsmeton Taberaniu në El Kebir.

Pejgamberi (salallahu alejhi ue selem) thotë: *"Ai që agjëron Ramazanin me besim dhe shpresë për shpërblim (nga Allahu), i falen gjynahet që ka bërë. Ai që fal namazin e natës gjatë Ramazanit me besim dhe shpresë për shpërblim (nga Allahu), i falen gjynahet që ka bërë. Ai që fal namazin e natës Natën e Kadrit me besim dhe shpresë për shpërblim (nga Allahu), i falen gjynahet që ka bërë."*[33]

Pejgamberi (salallahu alejhi ue selem) thotë: *"Allahu i lartësuar ka thënë: Çdo vepër që kryen biri i Ademit është për të dhe çdo vepër e mirë i shpërblehet me dhjetë të mira deri në shtatëqind, përveç agjërimit, sepse agjërimi është për Mua dhe Unë do ta shpërblej për të; ai largohet prej kënaqësive dhe ngrënies për Mua. Për agjëruesin ka dy gëzime, një kur ha iftarin dhe tjetri kur të takojë Zotin e tij. Era e gojës së agjëruesit tek Allahu është më e mirë se era e miskut."*[34] Hadithet që flasin për vlerën e agjërimit të Ramazanit, namazit dhe agjërimit në përgjithësi janë të shumta.

Mirësinë e Allahut për mbërritjen e muajit të Ramazanit, besimtari duhet ta shfrytëzojë për t'i intensifikuar përpjekjet e tij në kryerjen e sa më shumë

[33] Buhariu, nr. 2014; Muslimi, nr. 760.

[34] Buhariu, nr. 1904; Muslimi, nr. 1151.

veprave të mira dhe largimin nga mëkatet. T'i kryejë të gjitha detyrimet ndaj Allahut, sidomos pesë namazet, sepse namazi është shtylla e fesë dhe detyrimi më madhor pas shehadetit. Pra, është detyrim për çdo besimtar/besimtare që ta ruajë namazin dhe ta falë në kohën e vet me përkushtim (i përulur) dhe tumanine[35].

Prej detyrimeve më të rëndësishme për burrat është falja e tij me xhemat në xhami, ndërtimi i të cilave është bërë për ta kujtuar dhe adhuruar Atë. Allahu i madhërishëm thotë: *"Faleni namazin, jepni zeqatin dhe përkuluni në ruku bashkë me ata që përkulen (në namaz)."*[36] *"Faleni rregullisht namazin, sidomos atë të mesmin dhe qëndroni me devotshmëri para Allahut, duke iu lutur Atij"*[37] *"Me të vërtetë të shpëtuar janë besimtarët e përulur në namazin e tyre',* deri te fjalët e Tij: *"dhe të cilët i kryejnë rregullisht faljet. Pikërisht ata do të jenë trashëgimtarët që do ta trashëgojnë Firdeusin, ku do të qëndrojnë përjetësisht."*[38]

---

[35] Qetësimi në ruku, në këmbë pas ngritjes nga rukuja, në sexhde dhe në uljen mes dy sexhdeve.

[36] El Bekare, 43.

[37] El Bekare, 238.

[38] El Mu'minun, 1-2, 8-11.

Pejgamberi (salallahu alejhi ue selem) thotë: *"Marrëveshja mes nesh dhe atyre (pabesimtarëve) është namazi, kështu që kush e lë namazin ka bërë kufër."*[39]

Prej detyrimeve më të rëndësishme pas namazit është dhënia e zekatit. Allahu i lartësuar thotë: *"E megjithatë, ata qenë urdhëruar vetëm që të adhuronin Allahun me përkushtim të sinqertë, duke qenë në fenë e pastër (të Ibrahimit), si dhe të falnin namazin e të jepnin zeqatin. Kjo është feja e drejtë."*[40] *"Falni namazin, jepni zeqatin dhe bindjuni të Dërguarit, për të fituar mëshirën e Allahut!"* [41]

Është vërtetuar në Kuran dhe në Sunetin e Pejgamberit (salallahu alejhi ue selem) se ai që nuk e paguan zekatin e pasurisë së tij do të dënohet me të Ditën e Kiametit.

Më tej, prej çështjeve më të rëndësishme pas namazit dhe zekatit është agjërimi i muajit të Ramazanit, i cili është prej pesë shtyllave të përmendura në fjalët e Pejgamberit (salallahu alejhi ue selem): *"Islami është ngritur mbi pesë shtylla: dëshminë se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut dhe se*

[39] Ahmedi, nr. 22428; Termidhiu, nr. 2621, dhe Ibn Maxhe, nr. 1079.

[40] Bejjine, 5.

[41] En-Nur, 56.

*Muhamedi (salallahu alejhi ue selem) është i dërguar i Tij, faljen e namazit, dhënien e zekatit, agjërimin e Ramazanit dhe kryerjen e haxhit."*[42]

Është obligim që besimtari ta ruajë agjërimin dhe namazin e tij nga të gjitha ato fjalë e vepra, të cilat i ka ndaluar Allahu i lartësuar, sepse me agjërim synohet bindja ndaj Allahut, respektimi i ndalesave të Tij, lufta ndaj vetvetes për mposhtjen e epsheve dhe nënshtrimin ndaj Allahut, si dhe kalitja e vetvetes me durim në respektimin e ndalesave të Allahut. Nuk është qëllimi i agjërimit vetëm largimi nga ngrënia dhe pija dhe gjërat e tjera të cilat e prishin agjërimin. Për këtë është saktësuar se Pejgamberi (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Agjërimi është mburojë dhe nëse ndonjëri është agjërueshëm, të mos flasë fjalë të ndyta dhe të mos jetë i bezdisshëm. Nëse ndokush e fyen agjëruesin ose e godet, le të thotë: Unë jam agjërueshëm."*[43] Gjithashtu është saktësuar se Pejgamberi (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Allahu i Madhëruar nuk ka nevojë për agjërimin e dikujt që lë ushqimin dhe pirjen dhe nuk braktis fjalët e këqija (gënjeshtrat) dhe të vepruarit me to dhe injora-*

[42] Buhariu, nr. 8; Muslimi, nr. 16.

[43] Buhariu, nr. 1904.

*ncën."*[44] Prej këtyre citateve dhe të tjerave si këto, kuptojmë se është detyrë për agjëruesin t'i shmanget çdo gjëje që ka ndaluar Allahu dhe të zbatojë çdo detyrim ndaj Tij. Me këtë shpresohet se ai do të falet, do të lirohet prej zjarrit dhe t'i pranohet agjërimi bashkë me namazin.

Janë disa çështje të cilat mund t'u shpëtojnë disa njerëzve pa i njohur:

Është obligim që besimtari të agjërojë duke qenë i bindur se agjërimi është farz (obligim prej Allahut) dhe duke shpresuar në shpërblimin e Allahut. Nuk duhet të agjërojë për syefaqe apo për t'u lavdëruar tek të tjerët. Nuk duhet të agjërojë sepse njerëzit e tjerë agjërojnë, ose duke i ndjekur njerëzit e vendit të vet. Pra, vetëm besimi se Allahu e ka obliguar agjërimin dhe shpërblimi që do të marrë te Allahu duhet të jenë motivi ynë për të agjëruar.

Edhe faljen gjatë muajit të Ramazanit duhet ta kryejë me besim dhe duke shpresuar në shpërblimin e Allahut. Pejgamberi (salallahu alejhi ue selem) thotë: *"Ai që agjëron Ramazanin, me besim dhe shpresë për shpërblim (nga Allahu), i falen gjynahet që ka bërë. Ai që fal namazin e natës gjatë Ramazanit me*

---

[44] Buhariu, nr. 1903.

*besim dhe shpresë për shpërblim (nga Allahu), i falen gjynahet që ka bërë. Ai që fal namazin e natës Natën e Kadrit me besim dhe shpresë për shpërblim (nga Allahu), i falen gjynahet që ka bërë."*

Prej dispozitave, gjithashtu që mund të mos i njohin disa njerëz, janë edhe rastet kur njeriu mund të pësojë ndonjë plagë, mund të ketë hemorragji nga hundët, të vjella, mund t'i shkojë uji ose benzina (gjatë punës) pa dashje. Të gjitha këto nuk e prishin agjërimin, por nëse vjell qëllimisht, agjërimi i tij prishet bazuar në fjalët e Pejgamberit (salallahu alejhi ue selem): *"Për secilin që e kaplon vjellja, nuk ka kompensim, ndërsa ai që vjell me vetëdëshirë duhet ta kompensojë."*[45]

Njeriut mund t'i ndodhë ta vonojë pastrimin nga xhunubllëku deri në agim, po ashtu edhe gruaja guslin nga menstruacionet ose lehonia, mirëpo nëse vëren se është e pastër para agimit, ajo obligohet të agjërojë. S'prish punë nëse e vonon guslin edhe deri pas agimit, por nuk i lejohet asaj ta vonojë deri pas lindjes së diellit. Me një fjalë, ajo detyrohet të pastrohet dhe të falë namazin e sabahut para lindjes së diellit. Sa i takon burrit, ai duhet të kujdeset, ma-

---

[45] Ibn Maxhe, nr. 1676.

dje edhe ta arrijë faljen e namazit të sabahut me xhematë.

Dhënia e gjakut për analiza, marrja e injeksionit veç atij që është ushqyes, nuk e prishin agjërimin, por vonimi i këtyre nëse është e mundur deri pas iftarit është më e pëlqyer. Pejgamberi (salallahu alejhi ue selem) thotë: *"Lëre atë që është e dyshimtë dhe zëvendësoje me atë që nuk është e dyshimtë."*[46] *"Ai që ruhet nga dyshimet, e ka ruajtur (mbrojtur) fenë dhe nderin e tij."*[47]

Prej dispozitave që mund të mos i njohin disa njerëz është edhe mosqetësimi në namaz, si në namazet farz, ashtu edhe në ato sunet. Në shumë hadithe të sakta potencohet se tumaninja është kusht prej kushteve të namazit, pa të cilin namazi nuk është i vlefshëm. Me tumanine nënkuptojmë përqendrimin dhe mosngutjen derisa çdo pjesë (vertebër) të marrë pozicionin e vet. Shumë njerëz, namazin e taravisë e falin duke mos qenë të vëmendshëm, duke mos u qetësuar në pozicionet e caktuara dhe nxitimthi ashtu siç çukit zogu. Ky namaz

46 Nesaiu, nr. 5711.

47 Buhariu, nr. 52; Muslimi, nr. 1599.

është i papranueshëm dhe falësi i namazit në këtë mënyrë është mëkatar dhe nuk merr shpërblim.

Prej dispozitave që gjithashtu mund të mos i dinë disa njerëz, është edhe gjykimi i gabuar i disave se namazi i taravisë nuk guxon të falet në më pak se njëzet rekate, apo me më shumë se njëmbëdhjetë ose trembëdhjetë rekate. Pra, ky është mendim i gabuar që bie ndesh me agrumentet.

Hadithe të vërteta nga Pejgmaberi (salallahu alejhi ue selem) dëshmojnë se namazi i natës është i pakufizuar dhe nuk ka ndonjë numër të caktuar që nuk guxon të kundërshtohet. Madje është saktësuar se ai falte gjatë natës njëmbëdhjetë rekate, nganjëherë edhe trembëdhjetë. Mund të ketë falur madje edhe më pak se kaq, si në Ramazan, ashtu edhe jashtë tij.

Kur është pyetur në lidhje me namazin e natës, Pejgamberi (salallahu alejhi ue selem) tha: *"Namazi i natës falet dy nga dy, por nëse dikush frikësohet nga hyrja e sabahut, të falë një rekat me të cilin e përmbyll namazin që ka falur"*.[48] Pejgamberi (salallahu alejhi ue selem) nuk ka përcaktuar numër të kufizuar të rekateve, as për faljen gjatë ramazanit dhe as jashtë tij. Për këtë arsye, në kohën e sahabëve, konkretisht

[48] Buhariu, nr. 991; Muslimi, nr. 749.

në kohën e Omerit (radiallahu anhu), në disa raste faleshin njëzet e tri rekate, në disa të tjera njëmbëdhjetë. E gjithë kjo është saktësuar nga Omeri (radiallahu anhu) dhe nga sahabët gjatë kohës së tij. Disa prej selefëve, gjatë Ramazanit falnin tridhjetë e gjashtë rekate, ndërsa vitrin e falnin me tri rekate. Disa e falnin namazin e teravisë me dyzet e një rekate. Të gjitha këto i ka përcjellë prej tyre Shejhul Islam ibn Tejmije dhe dijetarë të tjerë. Po ashtu, ai ka potencuar se në këtë çështje nuk jemi të kufizuar, ndërkohë që ka përmendur se është më mirë të zgjatet leximi, rukuja dhe sexhdja, si dhe të pakësohen rekatet. Ndërsa për atë që lexon më pak dhe e bën rukun dhe sexhden më të shkurtër, për të është më mirë të falë më shumë rekate.

Por duhet thënë se ai që mediton në sunetin e Pejgaberit (salallahu alejhi ue selem), e kupton se më e mira nga të gjitha këto është falja me njëmbëdhjetë, ose trembëdhjetë rekate, si gjatë ramazanit, ashtu edhe jashtë tij, sepse kjo formë përshtatet me veprimin e Pejgamberit (salallahu alejhi ue selem) në shumicën e rasteve dhe për faktin se është më e lehtë për falësit dhe më afër përqendrimit dhe tumaninës. Por nëse dikush shton më shumë, nuk prish punë dhe nuk është e papëlqyer.

Për atë që falet pas imamit është më e pëlqyer që namazin ta përfundojë me imamin, sepse Pejgamberi (salallahu alejhi ue selem) thotë: *"Nëse njeriu falet me imamin derisa të përfundojë, vërtet që atij i shkruhet sikur të jetë falur gjatë gjithë natës."*[49]

Preferohet për çdo besimtar që gjatë këtij Muaji Fisnik të angazhohet në kryerjen e sa më shumë adhurimeve: të falë sa më shumë namaze nafile, të lexojë Kuran dhe të meditojë në ajetet e tij, të bëjë sa më shumë tespihe (subhanallah), tehlile (la ilahe ilallah), tahmide (elhamdulilah) dhe tekbire (Allahu ekber), të kërkojë falje sa më shumë, të lutet sa më shumë, të thërrasë në të mirë dhe të ndalojë nga të këqijat, të thërrasë në rrugën e Allahut, t'i ndihmojë të varfrit, ta shtojë mirësjelljen dhe kujdesin ndaj prindërve, t'i forcojë lidhjet me të afërmit, të respektojë fqinjët, të vizitojë të sëmurët, si dhe të tjera punë të ngjashme. Pejgamberi (salallahu alejhi ue selem) thotë: *"Allahu shikon se si ju garoni në këtë muaj dhe krenohet me ju para engjëjve. Shfaqni Allahut vetëm punë të mira, sepse vërtet është i mjerë ai të cilit në këtë muaj i mohohet mëshira."* Po ashtu përcillet: *"Kushdo që i afrohet Allahut me një vepër të*

[49] Tirmidhiu, nr. 806.

*mirë në këtë muaj, është sikur ta ketë kryer një farz në muajt e tjerë, ndërsa kush e kryen një farz në këtë muaj, është sikur t'i ketë kryer shtatëdhjetë farze në muajt e tjerë."*[50] Po ashtu thotë: *"Një umre e kryer në Ramazan ka vlerën e një haxhi."* Në një transmetim tjetër: *"Sa një haxh i kryer me mua."*[51]

Siç u theksua edhe më parë, janë transmetuar shumë hadithe të cilat na nxisin t'i intensifikojmë përpjekjet tona për ta shtuar rivalitetin dhe për të kryer sa më shumë vepra të mira në këtë Muaj Fisnik.

E lus Allahun e lartësuar të na japë sukses neve dhe gjithë besimtarëve, në çdo punë me të cilën Ai është i kënaqur, ta pranojë agjërimin dhe faljen tonë, ta përmirësojnë gjendjen tonë dhe të na ruajë nga çdo sprovë që mund të na lëkundë. Gjithashtu e lus Allahun që t'i përmirësojë udhëheqësit e myslimanëve dhe t'i bashkojë ata rreth të vërtetës.

---

50 Ibn Huzejme në 'Sahih' nr. 1887. Shejh Albani e ka vlerësuar të dobët (daif) në librin e tij 'Eddaifeh uel Meudua 2/263.

51 Buhariu, nr. 1863; Muslimi, nr. 1256.

*Nëse pikas diçka të mirë e të dobishme te një person apo te një grup njerëzish, studioje dhe do të kuptosh se thelbi dhe burimi i asaj të mire është feja islame, edhe nëse ia kanë ndryshuar formën apo emrin.*

*Po ashtu, nuk mund të gjesh një të keqe që të mos jetë pasojë e kundërshtimit të fesë islame. E mira është aty ku është feja islame dhe e keqja aty ku ajo mungon. Ai që dyshon, nëse është i sinqertë, le të sjellë qoftë dhe një rast të vetëm që e kundërshton këtë parim. Në të kundërt, le t'i bindet kësaj feje, së cilës i janë bindur njerëzit më të zgjedhur e më të urtë, si pejgamberët dhe ndjekësit e tyre, njerëzit me mendjen më të shëndoshë dhe moralin më të lartë.*